# 30 gabime të zakonshme përgjat Ramazanit

Lista është marrë nga klasa e
Fikhut të Ramazanit të Shejh Ahmed Xhibril

*Përpunoi:* ***Bejtul'Muhaxhirin***

1. Përqëndrimi te ushqimi; në masën që njerëzit fillojnë të shqetësohen për të ngrënë më shumë sesa për agjërimin. Kjo gjithashtu shkon së bashku me shpenzimin e tonelatave të parave në iftare edhe pse një person nuk ka nevojë të hajë aq shumë ushqim.

2. Ngrënia (e syfyrit) shumë kohë përpara sabahut. Disa njerëz hanë syfyr disa orë pas teravisë ose namazit të jacisë, kjo është gabim. Syfyri duhet ngrënë sa më afër kohës së sabahut.

3. Njerëzit nuk bëjnë nijet (qëllim) për të agjëruar Ramazanin. Kjo është diçka në zemër dhe nuk ka nevojë për asnjë fjalë (të shqiptohet). Gjithashtu duhet të bëhet vetëm një herë, në fillim të Ramazanit dhe jo çdo ditë.

4. Nëse e kuptoni me vonesë se Ramazani ka filluar, duhet të ndaloni së ngrëni dhe të agjëroni për atë ditë, duke e agjëruar atë ditë pasi të mbarojë Ramazani/Bajrami.

5. Shumë njerëz nuk mendojnë se teravia duhet falur natën e parë të Ramazanit. Ata besojnë se ju e falni atë pas ditës së parë të agjërimit. Ata harrojnë që kalendari Islamik funksionon me Hënën, maghribi (Akshami) është fillimi i

ditës së re.

6. Shumë njerëz besojnë se nëse hani ose pini aksidentalisht kjo e prish agjërimin tuaj. Kjo nuk është e vërtetë, nëse e bëni këtë rastësisht, atëherë vazhdoni të agjëroni dhe nuk keni nevojë ta kompensoni atë ditë.

7. Disa njerëz e kanë mendimin se nëse shohin dikë duke ngrënë ose duke pirë nuk duhet ta kujtojnë personin se ai/ajo është duke agjëruar. Sipas Shejh Bin Bazit, kjo është e pasaktë dhe është urdhër nga All-llahu për ne që të thërrasim në të mirë dhe të ndalojmë nga e keqja. Kështu ne i themi personit, sepse ne në këtë mënyrë e ndalojmë të keqen.

8. Shumë motra besojnë se nuk mund të përdorin (hena) këna gjatë agjërimit. Kjo është e pasaktë, atyre u lejohet ta përdorin atë gjatë Ramazanit.

9. Disa njerëz besojnë se kur jeni duke gatuar nuk mund ta shijoni ushqimin për të parë nëse ka erëza/aromë të duhur. Kjo është e pavërtetë, dhe kjo lejohet në Islam për sa kohë që personi që gatuan nuk e ha ushqimin. Përkundrazi ata mund ta shijojnë atë për të parë nëse ka nevojë për kripë, ose më shumë erëza.

10. Shumë njerëz mendojnë se nuk mund të përdorni misvak ose furçë dhëmbësh gjatë Ramazanit. Kjo është e gabuar, sepse Pejgamberi (ﷺ) përdorte misvak gjatë Ramazanit. Gjithashtu ju mund të përdorni pastë dhëmbësh; arsyetimi nga dijetarët është se misvaku ka aromë, kështu që pasta e dhëmbëve është në rregull të përdoret (për sa kohë që ju nuk e hani atë).

11. Disa njerëz thërrasin ezanin e sabahut herët. Ata e bëjnë këtë në mënyrë që njerëzit të ndalojnë të hanë para sabahut dhe të mos e zhbëjnë agjërimin e tyre. Kjo është e gabuar dhe diçka që nuk duhet ta bëjmë.

12. Disa njerëz e vonojnë thirrjen e ezanit të akshamit. Ata e bëjnë këtë në mënyrë që njerëzit të fillojnë të hanë vonë, në rast sigurie, se mos akshami nuk ka hyrë ende. Edhe kjo është e gabuar dhe nuk duhet ta bëjmë këtë.

13. Shumë njerëz besojnë se ju nuk mund të kryeni marrëdhënie intime gjatë të gjithë muajit të Ramazanit. Kjo është e pavërtetë, nuk mund ta bëni këtë vetëm gjatë kohës kur jeni duke agjëruar. Midis akshamit dhe sabahut është e lejueshme të bëhet.

14. Shumë gra besojnë se nëse periudha e tyre sapo ka mbaruar dhe nuk kanë bërë gusël, ato nuk mund të agjërojnë atë ditë (duke marrë parasysh se periudha e tyre ka mbaruar natën, dhe ato kanë shkuar në shtrat pa gusël, duke u zgjuar pa pasur mundësi ta bëjnë atë guslin). Kjo është e pasaktë, nëse një grua nuk ka bërë gusël, ajo ende mund të agjërojë.

15. Shumë burra besojnë se nëse ai ka kryer marrëdhënie me gruan e tij dhe nuk ka bërë gusël (ngjashëm si më sipër), atëherë ai nuk mund të agjërojë mëngjesin tjetër. Kjo është gjithashtu e pasaktë, sepse ai mund të agjërojë edhe nëse nuk ka bërë gusël.

16. Disa njerëz e ngjisin namazin e Drekës dhe Ikindis gjatë Ramazanit (kryesisht në vendet Arabe). Kjo është e pasaktë dhe kjo duhet të shmanget.

17. Disa njerëz besojnë se ju nuk mund të hani derisa muezini të mbarojë ezanin e akshamit. Kjo është e pasaktë, sapo ai fillon, personi mund ta prishë agjërimin e tij/saj.

18. Shumë njerëz nuk përfitojnë nga bërja e duave para se të prishin agjërimin. Kjo është një nga tre rastet kur All-llahu pranon dua për një person.

19. Shumë njerëz bëjnë gabim duke kaluar netët e fundit të Ramazanit duke u përgatitur për Bajramin, duke lënë pas dore Ramazanin. Kjo është e pasaktë dhe këta njerëz humbin konceptin e asaj që ka të bëjë me Ramazanin.

20. Shumë prindër nuk i lënë fëmijët e tyre të agjërojnë gjatë Ramazanit (fëmijë të vegjël). Kjo është diçka kundërproduktive për një fëmijë. Duke e lejuar atë të agjërojë ai do të rritet duke ditur se duhet ta bëjë këtë veprim.

21. Shumë njerëz mendojnë se Ramazani është thjeshtë të mos hajë dhe harrojnë të kontrollojnë durimin e tyre dhe të shikojnë se çfarë del nga gjuhët e tyre. Në fakt ne duhet të kontrollojmë temperamentin dhe gojën (gjuhën) tonë edhe më shumë gjatë Ramazanit.

22. Njerëzit shpesh e humbin kohën e tyre gjatë Ramazanit. Ata shkojnë të flenë gjatë ditës dhe nuk marrin asgjë (shpërblim). Ne duhet të përfitojmë nga ky muaj i bekuar duke bërë ibadete shtesë (vullnetare).

23. Disa njerëz nuk marrin rrugë ose nuk udhëtojnë gjatë Ramazanit. Ata mendojnë se duhet të prishin agjërimin kur udhëtojnë. Kjo në fakt është fakultative, nëse doni të prishni

agjërimin tuaj ndërsa udhëtoni ju mund ta bëni këtë (duke e kompensuar atë më vonë), dhe nëse jo, mund të vazhdoni agjërimin.

24. Shumë njerëz që janë në gjendje të bëjnë i'tikaf në mesxhid (xhami) nuk e bëjnë këtë. Ne duhet të përfitojmë nga shëndeti ynë i mirë dhe të kalojmë shumë kohë në xhami, posaçërisht 10 ditët e fundit të Ramazanit.

25. Disa njerëz besojnë se nuk mund të presin flokët ose thonjtë gjatë Ramazanit.  Kjo është gjithashtu gënjeshtër.

26. Disa njerëz thonë që ju nuk mund ta gëlltisni bështymën tuaj gjatë Ramazanit. Edhe kjo është e pa vërtetë. Sidoqoftë nuk mund të gëlltisni mukozën që ka hyrë në gojën tuaj.

27. Disa njerëz thonë se nuk mund të përdorni vajra aromatikë ose parfume gjatë Ramazanit. Edhe kjo është e pavërtetë.

28. Disa njerëz besojnë se gjakderdhja prish agjërimin. Kjo nuk është e vërtetë.

29. Disa njerëz besojnë se nëse aksidentalisht villni, ju e prishni agjërimin. Kjo nuk është e vërtetë, megjithatë nëse e bëni me qëllim, atëherë kjo e prish agjërimin.

30. Disa njerëz mendojnë se ju nuk mund të fusni ujë në hundë dhe gojë gjatë abdesit përgjat Ramazanit. Edhe kjo është e pasaktë.

